# Gramatika e gjuhës shqipe

Shkolla jopublike

**“Mileniumi i tretë”**

Punoi: Buena Aziri

**Projekt nga: Buena Aziri**

**KL. VII/3**

**Mësimdhënësi: Agron Gashi**

**Prishtinë, 2009**

Fonetika, Morfologjia, Sintaksa, Leksikologjia

# Si ndahet gramatika e gjuhës shqipe?

- Gramatika e gjuhës shqipe ndahet në:
- **Fonetikë;**
- **Leksikologji;**
- **Sintaksë;**
- **Morfologji;**

# Fonetika

## Tingujt e gjuhës shqipe

- Gjuha shqipe ka 36 fonema, 7 fonema zanore: a, e, ë, i, o, u, y dhe 29 fonema bashkëtingëllore: b, c, ç, d, dh, f, g, gj, h, j, k, l, ll, m, n, nj, p, q, r, rr, s, sh, t, th, v, x, xh, z, zh.

# Klasifikimi i zanoreve

- Zanoret e shqipes klasifikohen:
- Sipas **vendit të ngritjes së gjuhës** drejt qiellzës: të përparme, qendrore dhe të prapme;
- Sipas **shkallës së ngritjes së gjuhës** drejt qiellzës: të hapura, gjysmë të hapura dhe të mbyllura;
- Sipas **pjesëmarrjes** ose **jo të buzëve:** të buzorëzuara dhe të pabuzorëzuara.

# Klasifikimi i bashkëtingëlloreve

- Bashkëtingëlloret e shqipes klasifikohen:
- Sipas **mënyrës së formimit:** mbylltore, shtegore, hundore, anësore dhe dridhëse;
- Sipas **vendit të formimit:** buzore, dhëmbore, alveolare, paraqiellzore, qiellzore;
- Sipas **pjesëmarrjes së zërit** dhe **të zhurmës:** të shurdhta ose të pazëshme dhe të zëshme.

# Diftongjet dhe grupet e zanoreve

- Dy zanore që shqiptohen si një rrokje e vetme përbëjnë një **diftong.**
- Kur dy zanore që janë pranë njëra-tjetrës shqiptohen secila si një rrokje më vete, ato përbëjnë një **grup zanor.**

# Rrokja

- Rrokja është një grup fonemash përqendrimi rreth një zanoreje. Rrokjet janë **të hapura** kur mbarojnë **me zanore** (u-ra) dhe **të mbyllura** kur mbarojnë **me bashkëtingëllore** (lis).
- Një grup bashkëtingëlloresh pa zanore nuk mund të formojë rrokje.

# Intonacioni

- Ngritjet dhe uljet e zërit gjatë të folurit quhen **intonacione**.
- Intonacioni mund të pësojë **modifikime** edhe në varësi nga shprehja e emocioneve dhe e ndjenjave të gëzimit, zemërimit, admirimit, shpresës, dyshimit etj.

# Theksi i fjalës

- Shqiptimi i një rrokjeje të fjalës me forcë më të madhe se të tjerat quhet **theks.** Rrokja që shqiptohet me forcë më të madhe quhet **rrokje e theksuar,** të tjerat quhen **të patheksuara.** Në shqipen theksi mund të bjerë në njërën ose në tjetrën rrokje të fjalës.

# Theksi i fjalisë

- Në gjuhën shqipe gjymtyra e fjalisë që duhet vënë në dukje shqiptohet më fuqishëm dhe me ton më të lartë.
- Në disa raste për të vënë në dukje një fjalë që shpreh një emocion, përdoret një theks **i dytë,** i cili mund të bjerë në një rrokje tjetër të fjalës, jo në rrokjen që bie theksi i fjalës:
  E **mre**ku´llueshme! E **pa**be´sueshme!- thërrisnin të pranishmit.

# Fjalëformimi

## Forma dhe kuptimi i fjalës

- Fjala është njësia themelore e fjalisë.
- Të gjitha fjalët e një gjuhe përbëhen nga **forma** dhe **kuptimi**. **Forma** është tërësia e tingujve në të folur ose e shkronjave në të shkruar që ndërton fjalën. Forma e fjalës lidhet me **kuptimin** e saj.
- Një pjesë e fjalës është **e pandryshueshme** dhe quhet **temë e fjalës**, tjetra është **e ndryshueshme** dhe quhet **mbaresë e fjalës**.

- Fjala përbëhet nga **tema** dhe **mbaresa**.
- **Tema** është ajo pjesë e fjalës që mbetet pasi heqim mbaresën. Një teme mund t'i shtohen **parashtesa** ose **prapashtesa**. Në këtë rast ajo quhet **temë fjalëformuese**.
- **Rrënja e fjalës** bart kuptimin kryesor të fjalës.
- **Mbaresa** jep veçoritë gramatikore të fjalës.

# Fjalët e parme dhe jo të parme

- Fjalët në gjuhën shqipe janë **të parme** dhe **jo të parme.** Fjala quhet e parme kur tema është e njëjtë me rrënjën, p.sh., **flutur-a**, **këng-a** etj. Fjala quhet jo e parme kur është formuar me **parashtesë** ose **prapashtesë**, ose të dyja bashkë, si dhe me mënyra të tjera. Fjalët jo të parme janë: **të prejardhura** (flutur-o-j), **të përbëra** (bukë+pjekës) dhe **të përngjitura** (megjithatë).

# Fjalët e përbëra

- Fjalët e përbëra janë të formuara nga dy ose më shumë tema. Fjalët e përbëra mund të jenë:
  a) **emra** (frymëmarrje = frymë + marrje);
  b) **mbiemra** (flokëverdhë = flokë + verdhë);
  c) **folje** (buzëqesh = buzë + qesh);
  d) **ndajfolje** (duarkryq = duar + kryq);

# Antonimet, sinonimet dhe homonimet

- **Antonimet** janë fjalë, të cilat kanë kuptim të kundërt me njëra-tjetrën:
  mëngjes – mbrëmje;
- **Sinonimet** janë fjalë, të cilat shkruhen ndryshe, por që kanë kuptim të njëjtë me njëra-tjetrën:
  i brengosur – i merakosur;
- **Homonimet** janë fjalë që shkruhen ose shqiptohen njësoj, por që kanë kuptim të ndryshëm:
  akrep (kafshë e vogël helmuese, e zezë) – akrep (shigjetëzat që rrotullohen në orë).

# Leksikologjia

- **Leksikologjia** është pjesë e gjuhësisë që studion fjalët e një gjuhe dhe kuptimet e tyre. Fjala leksikologji vjen nga greqishtja e vjetër: **leksis = fjalë**, **logos = dije**.

# Fusha leksikore

- Gjuha shqipe, ashtu si çdo gjuhë, ka një numër të madh fjalësh. Disa prej këtyre fjalëve kanë më shumë se një kuptim. Tërësia e fjalëve të një gjuhe quhet **leksik.** Pra, leksiku është një lum i gjatë fjalësh, por ai nuk është thjesht një listë fjalësh që ekziston në mendjen tonë. Ai është një sistem ku çdo fjalë ka vendin e vet dhe është gjithmonë në lidhje me fjalë të tjera.
- Çdo grup fjalësh që lidhen me njëra-tjetrën nëpërmjet kuptimit të veçantë që ato shprehin, përbëjnë një **fushë leksikore.**

# Sintaksa

- **Sintaksa** është pjesa e gramatikës që studion **fjalët** gjatë ligjërimit, **rregullat** e bashkimit të tyre në grupe fjalësh e në fjali si dhe **rolin** që luajnë ato.

# Përbërësit kryesorë të fjalisë

- Dallohen dy grupe përbërëse të fjalisë:
- **Grupi emëror (kryefjala);**
- **Grupi foljor (kallëzuesi);**
- Grupi emëror tregon për personat për të cilët flitet, kurse grupi foljor tregon çfarë thuhet për ta:

**Të gjithë fëmijët rrinin të qetë.**

**I I Grup emëror**

**Grup foljor**

# Fjalia dhe përbërësit e saj

- **Fjalia** është një grup fjalësh të lidhura në mes vete sipas kuptimit dhe rregullave gramatikore të gjuhës. Fjalia kumton diçka. Në gjuhën e folur fjalitë karakterizohen nga një intonacion ose vijë melodike e veçantë (zbritëse, ngjitëse etj.). Në gjuhën e shkruar ato përcaktohen nga shenjat e pikësimit (pikë, pikëpyetje, pikëpresje, pikëçuditje) .
- Një fjali mund të jetë **e thjeshtë** ose **e përbërë.** Fjalia është e thjeshtë kur ka vetëm një folje. Fjalia është e përbërë kur ka më shumë se një folje.

# Tipat e fjalive sipas llojit të kumtimit

- Sipas llojit të kumtimit fjalitë mund të jenë:
- **Dëftore;**
- **Pyetëse;**
- **Nxitëse;**
- **Dëshirore;**

# Fjalia dëftore

- Fjalia dëftore shërben për të treguar diçka, për të dhënë një informacion rreth një fakti, rreth një vëzhgimi, një gjykimi, një opinioni.
- Fjalia dëftore, kur është e mëvetësishme, shqiptohet me një intonacion tregues. Toni zbret në fund të fjalisë. Ai ngrihet në fjalën që mban theksin logjik, kur është i dukshëm.
- Fjalia dëftore ka foljen zakonisht në mënyrën **dëftore,** por mund ta ketë edhe në mënyrën **lidhore, habitore** e **kushtore.**

# Fjalia pyetëse

- Fjalia pyetëse përdoret për të pyetur për diçka që folësi nuk e di ose e di pjesërisht dhe pret prej bashkëbiseduesit një përgjigje. Këto fjali përdoren dendur **në dialog,** sepse bashkëbiseduesit për çdo pyetje që bëjnë, presin **një përgjigje.**

- Dallohen tri lloje fjalish pyetëse:
- Fjali pyetëse **tërësore;**
- Fjali pyetëse **të pjesshme;**
- Fjali pyetëse **retorike.**

- Fjalia është pyetëse tërësore, kur bashkëbiseduesi i përgjigjet pyetjes me **po, jo** ose **me foljen** e fjalisë pyetëse:
  - **Ishe** sot te mjeku? **Po.** (Isha.)
- Fjalia është pyetëse e pjesshme, kur folësi ka njohuri për atë që pyet, por ai do të mësojë më shumë. Këtyre pyetjeve nuk u jepet përgjigje me **po** ose **jo**, por me një ose disa fjalë:

  - **Ç'muaj** është tani? – Janar.
- Fjalia është pyetëse retorike, kur folësi pyet pa pritur që të marrë përgjigje:
  - **Ç'të presësh nga ti?**

# Fjalia nxitëse

- Fjalia nxitëse shërben për të nxitur dikë që të zbatojë një urdhër, një këshillë, një sugjerim, një ftesë.
- Në fjalitë nxitëse foljet janë zakonisht në mënyrën **urdhërore, lidhore** e **dëftore.**

# Fjalia dëshirore

- Fjalia dëshirore shërben për të shprehur një dëshirë, një urim, një mallkim. Fjalia dëshirore mund të shprehë edhe dëshirën që të mos ndodhë diçka.
- Fjalitë dëshirore e kanë foljen në mënyrën **dëshirore** dhe në mënyrën **lidhore.**
- Në fund të fjalive dëshirore vihet **pikëçuditje.**

# Format e fjalisë

- Fjalitë dëftore, pyetëse, nxitëse dhe dëshirore mund të paraqiten në shumë forma: **veprore** ose **pësore, pohore** ose **mohore** dhe **thirrmore.**

- Fjalia është në formën **veprore,** kur folja e saj është e formës veprore dhe është në formën **pësore,** kur folja e saj është e formës joveprore (ose pësore).
- Në formën **mohore** të fjalisë mohohet një pohim. Pra, fjalia e formës **pohore** pëson një shndërrim mohor.
- Fjalitë bëhen **thirrmore** kur shoqërohen me një ndjenjë të fortë kënaqësie, habie, frike, zemërimi etj.

# Gjymtyrët kryesorë të fjalisë

- Gjymtyrët kryesorë të fjalisë janë:
- **Kryefjala;**
- **Kallëzuesi;**

# Kryefjala

- Kryefjala është gjymtyrë kryesore e fjalisë. Ajo gjendet me pyetjet: **cili?, cila?, cilët? dhe kush?.** Ajo tregon një a më shumë frymore apo sende. Kryefjala zakonisht qëndron **para** foljes.

# Me se shprehet kryefjala?

- Kryefjala shprehet me:

**a)** emër në rasën emërore, të shquar e të pashquar, në numrin njëjës e shumës:

**Dritani u lag nga shiu. (kush?)**

**b)** përemër (dëftor, të pacaktuar, lidhor, vetor të çdo vete a numri):

**Ajo më kërkoi një trëndafil të kuq.**

**c)** numëror:

**Të dy filluam të ecnim duke çaluar në korridor.**

**d)** grup emëror:

**Yt vëlla të la vetëm.**

# Kallëzuesori i kryefjalës

- Kryefjala mund të marrë një kallëzuesor.
  **Shqiponja është simboli ynë kombëtar.**
- Kallëzuesori i kryefjalës tregon një cilësi të personit apo sendit që shënohet nga kryefjala.

# Kallëzuesi

- Kallëzuesi është gjymtyra kryesore e fjalisë, që tregon një veprim apo gjendje të kryefjalës. Ai gjendet me pyetjet: **ç'bën?, ç' është?.** Kryefjala dhe kallëzuesi janë të lidhur ngusht me njëri-tjetrin. Kështu, po të ndryshojë kryefjala, ndryshon edhe kallëzuesi. Kallëzuesi përshtatet me kryefjalën në **numër** dhe në **vetë**. Kallëzuesi zakonisht qëndron **pas** kryefjalës.

# Llojet e kallëzuesit

- Llojet e kallëzuesit janë:
- **Kallëzuesi foljor i thjeshtë** (një folje):

**Ti më munde.**

- **Kallëzuesi foljor i përbërë** (dy e më shumë folje):

**Po djali sa zinte të recitonte , harronte vjershën.**

- **Kallëzuesi emëror** (jam+emër, mbiemër, përemër, numëror):

**Dy prej luanëve ishin meshkuj.**

# Gjymtyrët e dyta

- Gjymtyrët e dyta (apo plotësit e fjalisë) janë:
- **Rrethanori;**
- **Kundrinori;**
- **Përcaktori;**

# Rrethanori

- Rrethanori është **gjymtyrë e dytë** e fjalisë. Ai tregon rrethanat e kryerjes së veprimit, si: **kohë, vend, mënyrë, shkak, sasi, qëllim.** Ai në fjali gjendet me pyetje të ndryshme: **kur?, ku?, si?, pse?, sa?, përse?.** Rrethanori gati gjithmonë qëndron **pas foljes ose kallëzuesit,** por ai shpesh del edhe **para foljes ose kallëzuesit.**

# Rrethanori i kohës

- Rrethanori i kohës tregon **kohën** e kryerjes së veprimit. Rrethanori i kohës lëviz lirshëm në fjali. Ai gjendet me pyetjen: **kur?:**
  **Mbrëmë shkuam në kinema.**

# Me se shprehet rrethanori i kohës?

- Rrethanori i koës shprehet me:

**a)** emër me e pa parafjalë:

**Ndeshja finale do të zhvillohet të mërkurën.**

**b)** grup emëror:

**Ndeshja finale u zhvillua para një jave.**

**c)** ndajfolje ose shprehje ndajfoljore:

**Ndeshja finale u zhvillua dje.**

**d)** formë të pashtjelluar:

**Me të zbardhur fëmijët u nisën në ekskursion.**

# Rrethanori i vendit

- Rrethanori i vendit tregon **vendin** e kryerjes së veprimit. Ai lëviz lirshëm në fjali. Rrethanori i vendit gjendet me pyetjen: **ku?:**
  **Ata shkuan në shkollë.**

# Me se shprehet rrethanori i vendit?

- Rrethanori i vendit shprehet me:

**a)** emër me parafjalë:

**b)** grup emëror:

**Jam nisur për në Galerinë e Arteve. (për ku?)**

**c)** ndajfolje:

**Zhurma dëgjohej sipër. (ku?)**

# Rrethanori i mënyrës

- Rrethanori i mënyrës tregon **mënyrën** e kryerjes së veprimit. Ai lëviz lirshëm në fjali. Rrethanori i mënyrës gjendet me pyetjen: **si?:**
  **Ajo këndon bukur.**

# Me se shprehet rrethanori i mënyrës?

- Rrethanori i mënyrës shprehet me:

**a)** një ndajfolje ose shprehje ndajfoljore (me emër në rasën kallëzore):

**Dëbora mbulonte shpejt e shpejt (si?) çdo gjë.**

**b)** një grup emëror:

**Një flutur po thithte me ëndje të madhe (si?) nektarin e luleve.**

**c)** një formë të pashtjelluar:

**Djemtë ecnin me nxitim pa parë (si?) rrugën.**

# Rrethanori i shkakut

- Rrethanori i shkakut tregon një **shkak** që sjell një pasojë të caktuar. Ai varet nga kallëzuesi, por ndonjëherë edhe me emër ose mbiemër. Rrethanori i shkakut zë vend **pas** gjymtyrës nga varet. Ai gjendet me pyetjen: **pse?:**
  **Ajo shkoi te mjeku, sepse ishte e sëmurë.**

# Me se shprehet rrethanori i shkakut?

- Rrethanori i shkakut shprehet me:

  **a)** ndajfolje:

  **Pse ke bërë gjithë këto gabime në diktim, Dritan?**

  **b)** emër me parafjalë:

  **- I kam bërë nga nxitimi, mësuese.**

**c)** grup emëror:

**Rezultatet i ke të ulëta për shkak të mungesave.**

**d)** përcjellore:

**Duke mos u mjekuar me kohë, sëmundja iu rëndua.**

# Rrethanori i sasisë

- Rrethanori i sasisë tregon **sasi.**

  Ai gjendet me pyetjen: **sa?:**

  **Ata morën pak libra.**

# Me se shprehet rrethanori i sasisë?

- Rrethanori i sasisë shprehet me:

  **a)** një ndajfolje ose shprehje ndajfoljore:

  **Mbrëmë ajo hëngri pak.**

  **b)** një grup emëror ku bërthama tregon një njësi matjeje dhe ka përpara zakonisht një numëror:

  **Nëna bleu 5 kg mollë.**

# Rrethanori i qëllimit

- Rrethanori i qëllimit tregon **qëllimin** e kryerjes së veprimit. Ai varet nga kallëzuesi. Rrethanori i qëllimit zë vend **pas** gjymtyrës nga varet. Ai gjendet me pyetjen: **përse?:**
  **Ai shkoi për të luajtur.**

# Me se shprehet rrethanori i qëllimit?

- Rrethanori i qëllimit shprehet me:

**a)** ndajfolje:

**b)** emër me parafjalë:

**Djemtë kanë ardhur këtu për punë.**

**c)** grup emëror:

**Prindërit përpiqen për të mirën e fëmijëve të tyre.**

**d)** paskajore:

**Ajo ka shkuar në Amerikë për t'u specializuar.**

# Kundrinori

- Kundrinori është **gjymtyrë e dytë** e fjalisë. Ai zakonisht varet nga **folja** dhe tregon mbi kë (cilin) bie veprimi i shprehur prej saj. Ai vihet në atë rasë që kërkon gjymtyra prej së cilës varet.
- Sipas kuptimit dhe formës së shprehjes, kundrinori është **i drejtë** dhe **i zhdrejtë**.

# Llojet e kundrinorit

- Llojet e kundrinorit janë:
- **I drejtë;**
- **I zhdrejtë: me parafjalë; pa parafjalë;**

# Kundrinori i drejtë

- Kundrinori i drejtë është gjymtyrë e dytë e fjalisë që shënon objektin tek i cili kalon veprimi i shprehur nga **folja**. Objekti mund të jetë **frymor** ose **jofrymor**.
- Kundrinori i drejtë u përgjigjet pyetjeve:

  **kë?, cilin?, cilën?, çfarë?.**

- Kundrinori i drejtë është një grup emëror (i shprehur me një emër, një përemër ose një emër dhe një përcaktor) në **rasën kallëzore** pa parafjalë dhe që lidhet me një folje të formës veprore:

**Era e marrë tundte rrapin e moçëm të Jubinës.**

- Në qoftë se fjalinë veprore me kundrinor të drejtë e shndërrojmë në fjali pësore, kundrinori i drejtë bëhet kryefjalë e foljes në formën pësore, kurse kryefjala, kundrinor me parafjalë:
  **Era e malit e shpërndante këngën gjithandej.**
  **Kënga shpërndahej nga era e malit gjithandej.**

# Me se shprehet kundrinori i drejtë?

- Kundrinori i drejtë shprehet:

  **a)** me emër (zakonisht të shquar) në rasën kallëzore:

  **E ndoqe ndeshjen mbrëmë?**

  **b)** me përemër:

  **E shoh atë, të shoh edhe ty.**

**c)** me grup emëror:

**Vizitova liqenin e Prespës vitin e kaluar.**

**d)** me trajtë të shkurtër të përemrit vetor:

**Do ta njoftoj vetë Arbrin për orarin e ndeshjes.**

# Kallëzuesori i kundrinorit të drejtë

- Kundrinori i drejtë mund të marrë një kallëzuesor.
  **Beni i mbante pantallonat të ngushta.**
- Kallëzuesori i kundrinorit të drejtë shërben për të treguar një cilësi ose veçori të qenies a të sendit të treguar nga kundrinori i drejtë.

# Kundrinori i zhdrejtë pa parafjalë

- Kundrinori i zhdrejtë pa parafjalë ka lidhje të drejtpërdrejtë me foljen dhe përdoret gjithmonë i shoqëruar me trajtë të shkurtër të përemrit vetor. Mund të marrin kundrinor të zhdrejtë foljet **kalimtare** dhe **jokalimtare, veprore** dhe **joveprore.**
- Kundrinori i zhdrejtë pa parafjalë u përgjigjet pyetjeve:

**kujt?, cilit?, cilës?, cilëve?, cilave?.**

- Kundrinori i zhdrejtë pa parafjalë është një grup emëror (i shprehur me një emër, një përemër ose me një emër dhe një përcaktor) në rasën **dhanore,** që shoqërohet gjithnjë nga një trajtë e shkurtër e përemrit vetor në rasën dhanore.

- Ai ndërtohet gjithmonë **pa** parafjalë dhe tregon sende ose qenie mbi të cilat bie veprimi i shprehur nga folja.
- Kundrinori i zhdrejtë pa parafjalë luan rol të rëndësishëm, është plotës kryesor. Ai nuk është i lidhur me foljen aq sa kundrinori i drejtë.

# Me se shprehet kundrinori i zhdrejtë pa parafjalë?

- Kundrinori i zhdrejtë pa parafjalë shprehet:

  **a)** me emër në rasën dhanore:

  **Fëmijëve (cilëve?) u ishte shtuar gëzimi.**

  **b)** me përemër:

  **Ty (kujt?) të erdhën shumë shokë për ditëlindje.**

**c)** me grup emëror:

**Shoqes së klasës sonë (kujt?-) i dhanë çmimin e parë në konkurs.**

- **Vendi i kundrinorit të zhdrejtë pa patafjalë** është zakonisht **pas** foljes. Por ai mund të zërë lirisht pozicione **të ndryshme** në fjali.

# Kundrinori i zhdrejtë me parafjalë

- Kundrinori i zhdrejtë me parafjalë ka një përdorim më të gjerë e të larmishëm sesa kundrinori i zhdrejtë pa parafjalë. Ai varet kryesisht nga **folja,** por edhe nga pjesë të ndryshme të ligjëratës.
- Kundrinori i zhdrejtë me parafjalë i përgjigjet pyetjeve:

**për kë?, me se?, nga kush?, prej kujt?,nga se?.**

- Kundrinori i zhdrejtë me parafjalë është një grup emëror (i shprehur me një emër, një përemër ose me një emër dhe një përcaktor) në rasën **emërore, kallëzore** ose **rrjedhore,** i paraprirë gjithmonë nga një parafjalë:

**Ju e fituat ndeshjen me lojën tuaj.**

- Kundrinori i zhdrejtë me parafjalë plotëson më mirë kuptimin e foljes dhe të fjalisë, por nuk është plotës kryesor, sepse folja në fjali mund të përdoret edhe pa të.

- Parafjalët kryesore me të cilat ndërtohet kundrinori i zhdrejtë me parafjalë, janë: **nga, te, me, për, pa, mbi, nën, kundër…;** shprehjet parafjalore – **bashkë me, me anë të, në lidhje me…** **.** Kundrinori i zhdrejtë me parafjalë, i ndërtuar nga një emër ose një emër dhe një përcaktor, mund të zëvendësohet nga një **përemër.**
- Kundrinori i zhdrejtë me parafjalë dallohet nga dy kundrinorët e tjerë, sepse ndërtohet gjithmonë me parafjalë.

# Me se shprehet kundrinori i zhdrejtë me parafjalë?

- Kundrinori i zhdrejtë me parafjalë shprehet:

**a)** me emër:

**Më doli gjumi nga bubullima. (nga cila?)**

**b)** me përemër:

**Lajmi thoshte se mbi ta rëndonin shumë akuza. (mbi cilët?)**

- Kundrinori i zhdrejtë me parafjalë shprehet në rasën **emërore, kallëzore** dhe **rrjedhore** me parafjalë.

# Përcaktori

- Fjalët që saktësojnë, sqarojnë, përcaktojnë emrin bërthamë me të cilin lidhen, quhen **përcaktorë.** Emri në rasën **gjinore të shquar** është gjithmonë në funksionin e përcaktorit. Ai shprehet me: **emër, mbiemër** dhe **përemër.**

# Llojet e përcaktorit

- Llojet e përcaktorit janë:
- **Me përshtatje,** i cili shërben për të përcaktuar cilësinë e emrit bërthamë;
- **Me drejtim,** i cili shërben për të treguar një tipar të emrit që përcakton;
- **Me bashkim;**
- **Me ndajshtim,** i cili emërton emrin bërthamë.

# Morfologjia

- **Morfologjia** është pjesa e gramatikës që studion **format** e ndryshme të fjalëve, **kuptimin** e këtyre formave, **klasifikimin** e fjalëve në **pjesë ligjërate,** si dhe **formimin e fjalëve.**

# Pjesët e ligjëratës

- Pjesët e ligjëratës janë:
  Emri;Numërori;
  Mbiemri;Lidhëza;

- Disa prej tyre janë të **ndryshueshme,** si: **emri, mbiemri, përemri, folja, numërori,** sepse e ndryshojnë formën e tyre gjatë përdorimit në fjali; kurse të tjerat janë **të pandryshueshme,** si: **ndajfolja, lidhëza, pjesëza, parafjala, pasthirrma,** sepse nuk ndryshojnë formën e tyre gjatë përdorimit në fjali.

# Emri

## Kategoritë gramatikore të emrit

- **Emri** është pjesë e ndryshueshme e ligjëratës, që emërton diçka.
- Kategoritë gramatikore të emrit janë:
- **Gjinia;**
- **Trajta;**
- **Numri;**
- **Rasa;**
- **Lakimi;**

# Gjinia dhe trajta

- Emri ka tri gjini:
- **Mashkullore;**
- **Femërore;**
- **Asnjëjëse.**
- Emri ka dy trajta në të cilat lakohet:
- Trajta **e shquar** (emri përdoret si kryefjalë në fjali);
- Trajta **e pashquar** (emrit i vëmë një (njëjës) përpara ose ca-disa (shumës) përpara.

# Numri dhe rasa

- Emri lakohet në numrin:
- **Njëjës;**
- **Shumës.**
- Emri lakohet në rasat:
- **Emërore;**
- **Gjinore;**
- **Dhanore;**
- **Kallëzore**
- **Rrjedhore.**

# Lakimi i emrit

- Emri ka tri lakime:
- Lakimi i parë, i cili mbaron me (i);
- Lakimi i dytë, i cili mbaron me (u);
- Lakimi i tretë, i cili mbaron me (a-ja).
- Lakimi i parë dhe i dytë përdoren për emrat në gjini mashkullore, kurse lakimi i tretë përdoret për emrat në gjini femërore.

# Lakimi i parë

## Numri njëjës

| Trajta e pashquar | Trajta e shquar |
|---|---|
| Emërore: (një) djalë | Emërore: djali |
| Gjinore: i,e (një) djali | Gjinore: i,e djalit |
| Dhanore: (një) djali | Dhanore: djalit |
| Kallëzore: (një) djalë | Kallëzore: djalin |
| Rrjedhore: prej (një) djali | Rrjedhore: prej djalit |

# Lakimi i parë

## Numri shumës

| Trajta e pashquar | Trajta e shquar |
|---|---|
| Emërore: (ca) djem | Emërore: djemtë |
| Gjinore: i,e (ca) djemve | Gjinore: i,e djemve |
| Dhanore: (ca) djemve | Dhanore: djemve |
| Kallëzore: (ca) djem | Kallëzore: djemtë |
| Rrjedhore: prej (ca) djemsh | Rrjedhore: prej djemve |

# Lakimi i dytë

## Numri njëjës

| Trajta e pashquar | Trajta e shquar |
|---|---|
| Emërore: (një) zog | Emërore: zogu |
| Gjinore: i,e (një) zogu | Gjinore: i,e zogut |
| Dhanore: (një) zogu | Dhanore: zogut |
| Kallëzore: (një) zog | Kallëzore: zogun |
| Rrjedhore: prej (një) zogu | Rrjedhore: prejt zogut |

# Lakimi i dytë

## Numri shumës

| Trajta e pashquar | Trajta e shquar |
|---|---|
| Emërore: (ca) zogj | Emërore: zogjtë |
| Gjinore: i,e (ca) zogjve | Gjinore: i,e zogjve |
| Dhanore: (ca) zogjve | Dhanore: zogjve |
| Kallëzore: (ca) zogj | Kallëzore: zogjtë |
| Rrjedhore: prej (ca) zogjsh | Rrjedhore: prej zogjve |

# Lakimi i tretë

## Numri njëjës

| Trajta e pashquar | Trajta e shquar |
|---|---|
| Emërore: (një) vajzë | Emërore: vajza |
| Gjinore: i,e (një) vajze | Gjinore: i,e vajzës |
| Dhanore: (një) vajze | Dhanore: vajzës |
| Kallëzore: (një) vajzë | Kallëzore: vajzën |
| Rrjedhore: prej (një) vajze | Rrjedhore: prej vajzës |

# Lakimi i tretë

## Numri shumës

| **Trajta e pashquar** | **Trajta e shquar** |
|---|---|
| Emërore: (ca) vajza | Emërore: vajzat |
| Gjinore: i,e (ca) vajzave | Gjinore: i,e vajzave |
| Dhanore: (ca) vajzave | Dhanore: vajzave |
| Kallëzore: (ca) vajza | Kallëzore: vajzat |
| Rrjedhore: prej (ca) vajzash | Rrjedhore: prej vajzave |

# Llojet e emrit

- Dallojmë lloje të ndryshme të emrit:
- Emrat **e përgjithshëm** dhe **të përveçëm;**
- Emrat **frymorë** dhe **jofrymorë;**
- Emrat **konkretë** dhe **abstraktë;**
- Emrat **e numërueshëm** dhe **të panumërueshëm;**
- Emrat **përmbledhës** dhe **të lëndës.**

# Emrat e përgjithshëm dhe të përveçëm

- Emra **të përgjithshëm** janë emrat që tregojnë qenie ose sende në mënyrë të përgjithshme: djalë, vajzë, mal, kukull etj.
- Emra **të përveçëm** janë emrat që tregojnë qenie ose sende të dalluar nga të tjerët që i përkasin të njëjtës klasë: Korabi (mal), Çufo (derr) etj. Emrat e përveçëm shkruhen gjithmonë me shkronjë të madhe.

# Emrat frymorë dhe jofrymorë

- Emrat **frymorë** janë emrat që tregojnë qenie të gjalla: vajzë, djalë, macë, luan etj.
- Emrat **jofrymorë** janë emrat që tregojnë sende jo të gjalla: bankë, laps, libër, tabelë etj.

# Emrat konkretë dhe abstraktë

- Emrat **konkretë** janë emrat që tregojnë qenie ose sende që mund të perceptohen nëpërmjet të parit, të dëgjuarit, të prekurit, të nuhaturit ose të shijuarit: djalë, lule, zhurmë, parfum, thartirë etj.
- Emrat **abstraktë** janë emrat që tregojnë ide ose mendime që nuk mund të perceptohen me anë të shqisave: besim, dashuri, zemërim etj.

# Emrat e numërueshëm dhe të panumërueshëm

- Emrat **e numërueshëm** janë emrat që tregojnë sende ose qenie që mund të numërohen: pulë, fshatar, macë etj.
- Emrat **e panumërueshëm** janë emrat që tregojnë sende që paraqiten si një masë e padallueshëm, si një lëndë e pandashme: oksigjen, hidrogjen, magnez etj.

# Emrat përmbledhës dhe të lëndës

- Emrat **përmbledhës** janë emrat që shënojnë një grup personash ose sende të një lloji: bota, vegjëlia, rinia, pleqëria, njerëzimi etj.
- Emrat **e lëndës** janë emrat që emërtojnë një lëndë homogjene që nuk mund të numërohet. Ata emërtojnë prodhime ushqimore, kultura bujqësore, prodhime kimike etj: gjalpë, qumësht, kos, grurë, najlon etj.

# Mbiemri

- **Mbiemri** është pjesë e ndryshueshme e ligjëratës, që tregon një cilësi apo karakteristikë të emrit. Mbiemri përshtatet në numër (mjekët e rinj), gjini (mjekja e re) dhe rasë (mjekun e ri), me emrin me të cilin lidhet.
- Mbiemrat ndahen në dy grupe:
- **Të nyjshëm;**
- **Të panyjshëm.**
- Nyjet tregojnë se mbiemrat janë në rasa të ndryshme.
- Mbiemrat kanë gjininë **mashkullore** e **femërore** dhe numrin **njëjës** e **shumës.**

# Formimi i mbiemrit

- Mbiemri në gjuhën shqipe del me formën e **njëjësit** she të **shumësit,** në varësi të numrit të emrit që përcakton: djalë **i vogël** – djem **të vegjël.**
- **Shumësi** i mbiemrave të nyjshëm të gjinisë **mashkullore** formohet:

**a)** duke ndryshuar nyjën **i** në **të**: **i** lartë – **të** lartë.

- **Shumësi** i mbiemrave të nyjshëm të gjinisë **femërore** formohet:

**a)** duke ndryshuar nyjën **e** në **të**: **e** kuqe – **të** kuqe;

**b)** duke ndryshuar nyjën **e** në **të** dhe me mbaresën **– a**: **e** larë – **të** lar**a**.

# Lakimi i mbiemrit

## Gjinia mashkullore

## Numri njëjës

| Trajta e pashquar | Trajta e shquar |
|---|---|
| Emërore: (një) djalë i mirë | Emërore: djali i mirë |
| Gjinore: i,e (një) djali të mirë | Gjinore: i,e djalit të mirë |
| Dhanore: (një) djali të mirë | Dhanore: djalit të mirë |
| Kallëzore: (një) djalë të mirë | Kallëzore: djalin e mirë |
| Rrjedhore: prej (një) djali të mirë | Rrjedhore: prej djalit të mirë |

# Lakimi i mbiemrit

## Gjinia mashkullore

## Numri shumës

| Trajta e pashquar | Trajta e shquar |
|---|---|
| Emërore: (ca) djem të mirë | Emërore: djemtë e mirë |
| Gjinore: i,e (ca) djemve të mirë | Gjinore: i,e djemve të mirë |
| Dhanore: (ca) djemve të mirë | Dhanore: djemve të mirë |
| Kallëzore: (ca) djem të mirë | Kallëzore: djemtë e mirë |
| Rrjedhore: prej (ca) djemsh të mirë | Rrjedhore: prej djemve të mirë |

# Lakimi i mbiemrit

## Gjinia femërore

## Numri njëjës

| Trajta e pashquar | Trajta e shquar |
|---|---|
| Emërore: (një) vajzë e mirë | Emërore: vajza e mirë |
| Gjinore: i,e (një) vajze të mirë | Gjinore: i,e vajzës së mirë |
| Dhanore: (një) vajze të mirë | Dhanore: vajzës së mirë |
| Kallëzore: (një) vajzë të mirë | Kallëzore: vajzën e mirë |
| Rrjedhore: prej (një) vajze të mirë | Rrjedhore: prej vajzës së mirë |

# Lakimi i mbiemrit

## Gjinia femërore

## Numri shumës

| **Trajta e pashquar** | **Trajta e shquar** |
|---|---|
| Emërore: (ca) vajza të mira | Emërore: vajzat e mira |
| Gjinore: i,e (ca) vajzave të mira | Gjinore: i,e vajzave të mira |
| Dhanore: (ca) vajzave të mira | Dhanore: vajzave të mira |
| Kallëzore: (ca) vajza të mira | Kallëzore: vajzat e mira |
| Rrjedhore: prej (ca) vajzash të mira | Rrjedhore: prej vajzave të mira |

# Shkallët e mbiemrit

- Mbiemri ka tri shkallë:

  **a)** shkalla **pohore** (ku mbiemri tregon thjesht cilësinë e sendit):

  **b)** shkalla **krahasore** (ku mbiemri tregon cilësinë e një sendi, duke e krahasuar me cilësinë e një sendi tjetër) , e cila ndahet në: krahasore të barazisë, krahasore të sipërisë dhe krahasore të ultësisë:

  **Liqeni i Ohrit është po aq i thellë sa Liqeni i Prespës.**

  **Liqeni i Ohrit është më i thellë se Liqeni i Shkodrës. Liqeni i Shkodrës është më pak i thellë se Liqeni i Ohrit.**

  **c)** shkalla **sipërore:**

  **Liqeni i Ohrit është shumë i thellë.**

# Përemri

## Llojet e përemrit

- **Përemri** është pjesë e ndryshueshme e ligjëratës, që zëvendëson emrin.
- Dallojmë disa lloje përemrash:
- Përemrat **vetorë:** unë, ti ai/ajo (njëjës) – ne, ju, ata/ato (shumës);
- Përemrat **vetvetorë:** vetja, vetvetja…;
- Përemrat **dëftorë:** ky/kjo, këta/këto, i tillë, i këtillë…;
- Përemrat **pronorë:** imi, yti, asaj, jonë, juaj…;
- Përemrat **pyetës:** kush?, cili?, cila?, çfarë?...;
- Përemrat **lidhorë:** që, i cili, e cila, të cilët…;
- Përemrat **e pacaktuar:** dikush, askush, të gjithë… .

# Përemri vetor

- **Përemri vetor** tregon veta të ndryshme në **njëjës** dhe në **shumës**, vetën e parë (vetën që flet), vetën e dytë (vetën me të cilën flasim) dhe vetën e tretë (vetën për të cilën flasim).
- Përemri i vetës së parë në njëjës **unë** tregon folësin, kurse në shumës **ne** tregon një grup njerëzish ku bën pjesë dhe folësi.
- Përemri i vetës së dytë në njëjës **ti** tregon bashkëbiseduesin, kurse në shumës **ju** tregon një grup njerëzish ku bën pjesë edhe bashkëbiseduesi.

- Përemrat e vetës së tretë njëjës **ai/ajo** dhe shumës **ata/ato** tregojnë qenie ose sende për të cilët bëhet fjalë (duke përjashtuar folësin dhe bashkëbiseduesin).
- Kur i drejtohemi një më të rrituri ose të panjohuri përdoret forma e vetës së dytë shumës në vend të vetës së dytë njëjës:

  **Ju jeni mësuesi i tij?**

# Përemri vetvetor

- **Përemri vetvetor** tregon se i njëjti person vepron dhe i njëjti pëson:
  **Flas me vete.**
- Përemri vetvetor përdoret në kuptimin e përemrave vetorë të çdo vete e të çdo numri.
- Zakonisht vetvetori përdoret për të treguar persona. Për të treguar sende ai përdoret shumë rrallë.
- Përemri vetvetor ka kuptim përemëror dhe strukturë emërore. Ai përdoret me dhe pa parafjalë:
  **Ai e ndjente veten më mirë.**

  **Ai fliste me vete.**

- Përemrat vetvetorë përdoren në të njëjtën formë për të dyja gjinitë dhe për të dy numrat.
- Përemri vetvetor përdoret edhe si një emër në trajtë të pashquar me parafjalët: në, më mbi, për etj.

**Erdhi në vete.**

# Përemri dëftor

- **Përemrat dëftorë** tregojnë qenie, sende ose tipare të tyre që ndodhen afër ose larg folësit.
- Ata janë: ky/kjo, këta/këto, i tillë, i këtillë etj.
- Përemri dëftor përdoret më vete ose i shoqëruar me emër:
  **I çmoj ata burra që janë mbledhur.**

# Përemri pronor

- **Përemri pronor** tregon se sendi i dhënë i përket një vete të caktuar.
- Çdo pronor ka dy palë trajta, në gjininë mashkullore dhe femërore dhe në numrin njëjës e shumës: **shoku im – shoqja ime, libri yt – librat e tu.**
- Zakonisht përemri pronor vendoset pas emrit që përcakton: **shkolla jonë.** Por, ndonjëherë ai vendoset edhe para emrit: **im atë.**
- Përemri pronor i vetës së parë tregon se sendi i përket folësit ose një grupi ku bën pjesë edhe folësi: **libri im, libri ynë.**

- Përemri pronor i vetës së dytë tregon se sendi i përket bashkëbiseduesit ose një grupi ku bën pjesë edhe bashkëbiseduesi: **topi yt, topi juaj.**
- Përemri pronor i vetës së tretë tregon se sendi i përket dikujt që nuk është i pranishëm në bisedë: **makina e tij, makina e tyre.** Për vetën e tretë përdoret dhe përemri pronor i vet, që tregon se sendi i përket kryefjalës së fjalisë: **makina e vet.**
- Përemri pronor ka forma të veçanta për të dyja gjinitë në tri vetat.

- Gjinia femërore e përemrave pronorë formohet:

  - duke ruajtur trajtën e gjinisë mashkullore: **libri juaj – fletorja juaj;**
  - duke ndryshuar vetëm nyjën (pronorë të vetës III): **i tij – e tij, i saj – e saj, i tyre – e tyre;**
  - duke i shtuar trajtës së gjinisë mashkullore mbaresat –e dhe –a: **im – ime, e tu – e tua;**
  - me trajtë të ndryshme nga ajo e mashkullores: **yt – jote, ynë – jonë.**
- Përemrat pronorë përdoren në njëjës dhe në shumës: **libri im – librat e mi, libri ynë – librat tanë.**

# Përemri pyetës

- **Përemrat pyetës** shërbejnë për të pyetur për qenie.
- Ata janë: kush?, cili?, cila?, i sati?, çfarë? etj.

# Përemri lidhor

- **Përemra lidhorë** janë përemrat me të cilët i referohemi një fjale a një fjalie të tërë. Ata zënë vendin e një grupi emëror ose të një përemri dhe shërbejnë për të lidhur dy pjesë të një fjalie të përbërë:

  **Poshtë urës dukeshin varkat që notonin.**
- Ata janë: që, i cili, e cila, të cilët etj.

# Përemri i pacaktuar

- **Përemri i pacaktuar** tregon njerëz ose sende në mënyrë të pacaktuar.
- Ata janë: dikush, ndokush, askush, të gjithë, gjtihsecili, kushdo, njëri etj.

# Lakimi i përemrit vetor

## Veta e parë

| Numri njëjës | Numri shumës |
|---|---|
| Emërore: unë | Emërore: ne |
| Gjinore: - | Gjinore: - |
| Dhanore: mua | Dhanore: neve |
| Kallëzore: mua | Kallëzore: ne |
| Rrjedhore: meje | Rrjedhore: nesh |

# Lakimi i përemrit vetor

## Veta e dytë

| **Numri njëjës** | **Numri shumës** |
|---|---|
| Emërore: ti | Emërore: ju |
| Gjinore: - | Gjinore: - |
| Dhanore: ty | Dhanore: juve |
| Kallëzore: ty | Kallëzore: ju |
| Rrjedhore: teje | Rrjedhore: jush |

# Lakimi i përemrit vetor

## Veta e tretë

| **Numri njëjës** | **Numri shumës** |
|---|---|
| **Mashkullore / Femërore** | **Mashkullore / Femërore** |
| Emërore: ai / ajo | Emërore: ata / ato |
| Gjinore: i,e atij / i,e asaj | Gjinore: i,e atyre / i,e atyre |
| Dhanore: atij / asaj | Dhanore: atyre / atyre |
| Kallëzore: atë / atë | Kallëzore: ata / ato |
| Rrjedhore: atij / asaj | Rrjedhore: atyre / atyre |

# Lakimi i përemrave vetvetorë

| | |
|---|---|
| Emërore: vetja | Emërore: vetvetja |
| Gjinore: i,e vetes | Gjinore: i,e vetvetes |
| Dhanore: vetes | Dhanore: vetvetes |
| Kallëzore: veten | Kallëzore: vetveten |
| Rrjedhore: vetes | Rrjedhore: vetvetes |

# Lakimi i përemrit dëftor

| Numri njëjës | Numri shumës |
|---|---|
| **Mashkullore / Femërore** | **Mashkullore / Femërore** |
| Emërore: ky / kjo | Emërore: këta / këto |
| Gjinore: i,e këtij / i,e kësaj | Gjinore: i,e këtyre / i,e këtyre |
| Dhanore: këtij / kësaj | Dhanore: këtyre / këtyre |
| Kallëzore: këtë / këtë | Kallëzore: këta / këto |
| Rrjedhore: këtij / kësaj | Rrjedhore: këtyre / këtyre |

# Lakimi i përemrit pronor

## Veta e parë

| **Numri njëjës** | **Numri shumës** |
|---|---|
| **Mashkullore / Femërore** | **Mashkullore / Femërore** |
| Emërore: imi / imja | Emërore: yni / jona |
| Gjinore: i,e timit / i,e simes | Gjinore: i,e tonit / i,e sonës |
| Dhanore: timit / simes | Dhanore: tonit / sonës |
| Kallëzore: timin / timen | Kallëzore: tonin / tonën |
| Rrjedhore: timit / simes | Rrjedhore: tonit / sonës |

# Lakimi i përemrit pronor

## Veta e dytë

| Numri njëjës | Numri shumës |
|---|---|
| **Mashkullore / Femërore** | **Mashkullore / Femërore** |
| Emërore: yti / jotja | Emërore: juaji / juaja |
| Gjinore: i,e tëndit / i,e sates | Gjinore: i,e tuajit / i,e tuajës |
| Dhanore: tëndit / sates | Dhanore: tuajit / tuajës |
| Kallëzore: tëndin / tënden | Kallëzore: tuajin / tuajën |
| Rrjedhore: tëndit / sates | Rrjedhore: tuajit / tuajës |

# Lakimi i përemrit pronor

## Veta e tretë

| Numri njëjës | Numri shumës |
|---|---|
| **Mashkullore / Femërore** | **Mashkullore / Femërore** |
| Emërore: i tiji / e tija | Emërore: i tyri / e tyrja |
| Gjinore: i,e të tijit / i,e së tijës | Gjinore: i,e të tyrit / i,e së tyres |
| Dhanore: të tijit / së tijës | Dhanore: të tyrit / së tyres |
| Kallëzore: të tijin / së tijën | Kallëzore: të tyrin / të tyren |
| Rrjedhore: të tijit / së tijës | Rrjedhore: të tyrit / së tyres |

# Lakimi i përemrave pyetës

| | |
|---|---|
| Emërore: kush | Emërore: sa |
| Gjinore: i,e kujt | Gjinore: i,e save |
| Dhanore: kujt | Dhanore: save |
| Kallëzore: kë | Kallëzore: sa |
| Rrjedhore: kujt | Rrjedhore: save |

# Lakimi i përemrit lidhor

| Numri njëjës | Numri shumës |
|---|---|
| **Mashkullore / Femërore** | **Mashkullore / Femërore** |
| Emërore: i cili / e cila | Emërore: të cilët / të cilat |
| Gjinore: i,e të cilit / i,e së cilës | Gjinore: i,e të cilëve / i,e së cilave |
| Dhanore: të cilit / së cilës | Dhanore: të cilëve / së cilave |
| Kallëzore: të cilin / të cilën | Kallëzore: të cilët / të cilat |
| Rrjedhore: të cilit / së cilës | Rrjedhore: të cilëve / së cilave |

# Lakimi i përemrave të pacaktuar

| **Mashkullore / Femërore** | **Mashkullore / Femërore** |
| --- | --- |
| Emërore: njëri / njëra | Emërore: ndonjëri / ndonjëra |
| Gjinore: i,e njërit / i,e njërës | Gjinore: i,e ndonjërit / i,e ndonjërës |
| Dhanore: njërit / njërës | Dhanore: ndonjërit / ndonjërës |
| Kallëzore: njërin / njërën | Kallëzore: ndonjërin / ndonjërën |
| Rrjedhore: njërit / njërës | Rrjedhore: ndonjërit / ndonjërës |

# Folja

- **Folja** është pjesë e ndryshueshme e ligjëratës, e cila tregon një veprim.
- Ajo zë vendin qëndror në fjali.
- Folja zgjedhohet, i ka kategoritë e saj gramatikore.

# Kategoritë gramatikore të foljes

- Kategoritë gramatikore të foljes janë:
- **Zgjedhimi;**
- **Mënyra;**
- **Koha;**
- **Forma;**
- **Veta;**
- **Numri…**

# Zgjedhimi

- Folja ka tri zgjedhime:
- Zgjedhimi i parë, i cili mbaron me (J);
- Zgjedhimi i dytë, i cili mbaron me bashkëtingëllore;
- Zgjedhimi i tretë, i cili mbaron me zanore.

# Forma, veta dhe numri i foljes

- Folja mund të zgjedhohet në formën **veprore** (që tregon veprimin që e kryen ti) dhe në formën **joveprore** ( që tregon veprimin që kryen dikush tjetër mbi ty).

- **Vetat** klasifikohen në: vetën e parë, vetën e dytë dhe vetën e tretë në numrin **njëjës** (unë, ti ai/ajo) dhe **shumës** (ne, ju, ata/ato).

# Mënyrat e foljes

- Dallojmë gjashtë lloje të mënyrave të foljes:
- Mënyra **dëftore;**
- Mënyra **lidhore;**
- Mënyra **kushtore;**
- Mënyra **habitore;**
- Mënyra **dëshirore;**
- Mënyra **urdhërore.**

# Kohët kryesore të foljes dhe ato të mënyrës dëftore janë:

- Koha e tashme;
- Koha e pakryer;
- Koha e kryer e thjeshtë;
- Koha e kryer;
- Koha më se e kryer;
- Koha e kryer e tejshkuar;
- Koha e ardhme dhe
- Koha e ardhme e përparme;

- **Mënyra lidhore ka katër kohë:**
- Kohën e tashme;
- Kohën e pakryer;
- Kohën e kryer;
- Kohën më se të kryer;

- **Mënyra kushtore ka dy kohë:**
- Kohën e tashme dhe
- Kohën e kryer;

- **Mënyra habitore ka katër kohë:**
- Kohën e tashme;
- Kohën e pakryer;
- Kohën e kryer dhe
- Kohën më se të kryer;

- **Mënyra dëshirore ka dy kohë:**
- Kohën e tashme dhe
- Kohën e kryer;
- **Mënyra urdhërore** ka vetëm vetën e dytë njëjës dhe shumës.

# Kohët e foljes ndahen në:

- Të thjeshta:
- Koha e tashme;
- Koha e pakryer;
- Koha e kryer e thjeshtë dhe
- Koha e ardhme;

- Të përbëra:
- Koha e kryer;
- Koha më se e kryer;
- Koha e kryer e tejshkuar dhe
- Koha e ardhme e përparme;

# Llojet e foljes

- Dallojmë lloje të ndryshme të foljes:
- Foljet **ndihmëse** (kam dhe jam) dhe **gjysmëndihmëse** (mund, duhet…);
- Foljet **kalimtare** dhe **jokalimtare**. Kalimtare janë ato që kanë një kundrinor, ndërsa jokalimtare janë ato që nuk kanë kundrinor. Foljet kalimtare ndahen në: kalimtare **të drejta**, ato që kanë një kundrinor të drejtë dhe në kalimtare **të zhdrejta**, ato që kanë një kundrinor të zhdrejtë.
- Foljet **pavetore** ( ato që tregojnë një dukuri atmosferike ..p.sh.vetëtimë, bubullimë etj.) dhe **njëvetore** (ato që kanë vetëm vetën e tretë ..p.sh.bie shi-**ai** bie…).

- **Format e pashtjelluara të foljes janë:**
- Pjesorja: punua**r**;
- Paskajorja: **për të** punuar;
- Përcjellorja: **duke** punuar;
- Mohorja: **pa** punuar;
- Foljet **e parregullta:**
- Foljet e parregullta temën e së kryerës së thjeshtë dhe të pjesores e kanë krejt të ndryshme nga tema e trajtës përfaqësuese (t.e t.p. shoh-t.e s.kr.thj. pashë-t.e pj.parë).
- Foljet **e rregullta:**
- Quhen kështu ngase kalojnë rregullisht nga një kohë në tjetrën (shikoj – shikoja – shikova – shikuar).
- Folja **këpujore:**
- Shërben për të vënë lidhje pjesën kryesore të kryefjalës me kallëzuesorin e kryefjalës, pra shërben si këpujë. Folja këpujore bazë ka foljen **jam (është).**

# Forma veprore

## Mënyra dëftore

| Koha | E tashme | E pakryer | E kryer e thjeshtë | E kryer | Më se e kryer | E kryer e tejshkuar | E ardhme | E ardhme e përparme |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Unë | lexoj | lexoja | lexova | kam lexuar | kisha lexuar | pata lexuar | do të lexoj | do të kem lexuar |
| Ti | lexon | lexoje | lexove | ke lexuar | kishe lexuar | pate lexuar | do të lexosh | do të kesh lexuar |
| Ai/ajo | lexon | lexonte | lexoi | ka lexuar | kishte lexuar | pati lexuar | do të lexojë | do të ketë lexuar |
| Ne | lexojmë | lexonim | lexuam | kemi lexuar | kishim lexuar | patëm lexuar | do të lexojmë | do të kemi lexuar |
| Ju | lexoni | lexonit | lexuat | keni lexuar | kishit lexuar | patët lexuar | do të lexoni | do të keni lexuar |
| Ata/ato | lexojnë | lexonin | lexuan | kanë lexuar | kishin lexuar | patën lexuar | do të lexojnë | do të kenë lexuar |

# Mënyra lidhore

| Koha | E tashme | E pakryer | E kryer | Më se e kryer |
|---|---|---|---|---|
| Unë | të lexoj | të lexoja | të kem lexuar | të kisha lexuar |
| Ti | të lexosh | të lexoje | të kesh lexuar | të kishe lexuar |
| Ai/ajo | të lexojë | të lexonte | të ketë lexuar | të kishte lexuar |
| Ne | të lexojmë | të lexonim | të kemi lexuar | të kishim lexuar |
| Ju | të lexoni | të lexonit | të keni lexuar | të kishit lexuar |
| Ata/ato | të lexojnë | të lexonin | të kenë lexuar | të kishin lexuar |

# Mënyra kushtore

| Koha | E tashme | E kryer |
|---|---|---|
| Unë | do të lexoja | do të kisha lexuar |
| Ti | do të lexoje | do të kishe lexuar |
| Ai/ajo | do të lexonte | do të kishte lexuar |
| Ne | do të lexonim | do të kishim lexuar |
| Ju | do të lexonit | do të kishit lexuar |
| Ata/ato | do të lexonin | do të kishin lexuar |

# Mënyra habitore

| Koha | E tashme | E pakryer | E kryer | Më se e kryer |
|---|---|---|---|---|
| Unë | lexuakam | lexuakësha | paskam lexuar | paskësha lexuar |
| Ti | lexuake | lexuakëshe | paske lexuar | paskëshe lexuar |
| Ai/ajo | lexuaka | lexuakësh | paska lexuar | paskësh lexuar |
| Ne | lexuakemi | lexuakëshim | paskemi lexuar | paskëshim lexuar |
| Ju | lexuakeni | lexuakëshit | paskeni lexuar | paskëshit lexuar |
| Ata/ato | lexuakan | lexuakëshin | paskan lexuar | paskëshin lexuar |

# Mënyra dëshirore

| Koha | E tashme | E kryer |
|---|---|---|
| Unë | lexofsha | paça lexuar |
| Ti | lexofsh | paç lexuar |
| Ai/ajo | lexoftë | pastë lexuar |
| Ne | lexofshim | paçim lexuar |
| Ju | lexofshi | paçi lexuar |
| Ata/ato | lexofshin | paçin lexuar |

# Mënyra urdhërore

Ka vetëm vetën e dytë njëjës dhe shumës

| | |
|---|---|
| Ti | lexo |
| Ju | lexoni |

# Forma joveprore

## Mënyra dëftore

| Koha | E tashme | E pakryer | E kryer e thjeshtë | E kryer | Më se e kryer | E kryer e tejshkuar | E ardhme | E ardhme e përparme |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Unë | lexohem | lexohesha | u lexova | jam lexuar | isha lexuar | qeshë lexuar | do të lexohem | do të jem lexuar |
| Ti | lexohesh | lexoheshe | u lexove | je lexuar | ishe lexuar | qe lexuar | do të lexohesh | do të jesh lexuar |
| Ai/ajo | lexohet | lexohej | u lexua | është lexuar | ishte lexuar | qe lexuar | do të lexohet | do të jetë lexuar |
| Ne | lexohemi | lexoheshim | u lexuam | jemi lexuar | ishim lexuar | qemë lexuar | do të lexohemi | do të jemi lexuar |
| Ju | lexoheni | lexoheshit | u lexuat | jeni lexuar | ishit lexuar | qetë lexuar | do të lexoheni | do të jeni lexuar |
| Ata/ato | lexohen | lexoheshin | u lexuan | janë lexuar | ishin lexuar | qenë lexuar | do të lexohen | do të jenë lexuar |

# Mënyra lidhore

| Koha | E tashme | E pakryer | E kryer | Më se e kryer |
|---|---|---|---|---|
| Unë | të lexohem | të lexohesha | të jem lexuar | të isha lexuar |
| Ti | të lexohesh | të lexoheshe | të jesh lexuar | të ishe lexuar |
| Ai/ajo | të lexohet | të lexohej | të jetë lexuar | të ishte lexuar |
| Ne | të lexohemi | të lexoheshim | të jemi lexuar | të ishim lexuar |
| Ju | të lexoheni | të lexoheshit | të jeni lexuar | të ishit lexuar |
| Ata/ato | të lexohen | të lexoheshin | të jenë lexuar | të ishin lexuar |

# Mënyra kushtore

| Koha | E tashme | E kryer |
| --- | --- | --- |
| Unë | do të lexohesha | do të isha lexuar |
| Ti | do të lexoheshe | do të ishe lexuar |
| Ai/ajo | do të lexohej | do të ishte lexuar |
| Ne | do të lexoheshim | do të ishim lexuar |
| Ju | do të lexoheshit | do të ishit lexuar |
| Ata/ato | do të lexoheshin | do të ishin lexuar |

# Mënyra habitore

| Koha | E tashme | E pakryer | E kryer | Më se e kryer |
|---|---|---|---|---|
| Unë | u lexuakam | u lexuakësha | qenkam lexuar | qenkësha lexuar |
| Ti | u lexuake | u lexuakëshe | qenke lexuar | qenkëshe lexuar |
| Ai/ajo | u lexuaka | u lexuakësh | qenka lexuar | qenkësh lexuar |
| Ne | u lexuakemi | u lexuakëshi m | qenkemi lexuar | qenkëshim lexuar |
| Ju | u lexuakeni | u lexuakëshit | qenkeni lexuar | qenkëshit lexuar |
| Ata/ato | u lexuakan | u lexuakëshin | qenkan lexuar | qenkëshin lexuar |

# Mënyra dëshirore

| Koha | E tashme | E kryer |
|---|---|---|
| Unë | u lexofsha | qofsha lexuar |
| Ti | u lexofsh | qofsh lexuar |
| Ai/ajo | u lexoftë | qoftë lexuar |
| Ne | u lexofshim | qofshim lexuar |
| Ju | u lexofshi | qofshi lexuar |
| Ata/ato | u lexofshin | qofshin lexuar |

# Mënyra urdhërore

Ka vetëm vetën e dytë njëjës dhe shumës

| | |
|---|---|
| Ti | lexohu (mos u lexo) |
| Ju | lexohuni (mos u lexoni) |

# Ndajfolja

- **Ndajfolja** është pjesë e pandryshueshme e ligjëratës, që plotëson para së gjithash foljen, duke treguar **mënyrë, vend, kohë, sasi.** Ndajfoljet mund të plotësojnë edhe një mbiemër ose ndajfolje tjetër.

# Llojet e ndajfoljes

- Llojet e ndajfoljes janë:
- Ndajfolje **mënyre;**
- Ndajfolje **vendi;**
- Ndajfolje **kohe;**
- Ndajfolje **sasie.**

# Ndajfolja e mënyrës

- **Ndajfolja e mënyrës** luan rolin e grupeve parafjalore rrethanore mënyre.
- Ndajfoljet kryesore të mënyrës janë: mirë, keq, bukur, pastër, qartë, shkurt, thjesht etj, që tregojnë cilësinë e veprimit; menjëherë, pak nga pak, vazhdimisht, shpesh, papritur etj, që tregojnë ecurinë e veprimit; cekët, gjerë, gjatë, thellë, ulët etj, që tregojnë përmasa; bujarisht, trimërisht, besnikërisht, teorikisht etj, që kanë kuptimin e togut në mënyrë + mbiemër: bujarisht (në mënyrë bujare), po edhe shqip, frëngjisht, anglisht etj.

**Vjollca vallëzon bukur.**

# Ndajfolja e vendit

- **Ndajfolja e vendit** luan rolin e grupeve parafjalore të plotësit të vendit.
- Ndajfoljet kryesore të vendit janë: afër, larg, pranë, rreth, djathtas, majtas, aty, atje, diku, gjëkund, gjithkund, anembanë, gjithandej, kudo, ngado etj, që tregojnë vendin ku kryhet veprimi.

**Makina u kthye djathtas.**

# Ndajfolja e kohës

- **Ndajfolja e kohës** luan rolin e grupeve parafjalore rrethanore kohe.
- Ndajfoljet kryesore të kohës janë: dje, pardje, nesër, pasnesër, paradite, pasdite, sot, sonte, tani, vjet etj, që tregojnë kohën e saktë të kryerjes së veprimit; njëherë, gjithmonë, kurdo, së shpejti, së lashti etj, që tregojnë një kohë të papërcaktuar.

  **Së shpejti do të organizohet në Tiranë një konferencë për gjuhën shqipe.**

# Ndajfolja e sasisë

- **Ndajfolja e sasisë** luan rolin e grupeve emërore rrethanore sasie.
- Ndajfoljet kryesore të sasisë janë: shumë, pak, tepër, fort, njëherë, dy herë etj, që tregojnë në ç'masë realizohet veprimi; fort, tepër, së tepërmi, njëfish, dyfish, trefish, aq, kaq, mjaft, pak etj, që shprehin intensitetin ose shkallën e një veprimi a të një cilësie.

**Gjeta një libër shumë të vjetër, të ruajtur shumë mirë.**

# Shkallët e ndajfoljes

- Ndajfolja përdoret në shkallën pohore, krahasore dhe sipërore. Ato formohen njësoj si shkallët e mbiemrit.
- Shkalla **pohore:**

- Shkalla **krahasore:**

  e barazisë – **Miri ecën aq shpejt sa Genti.**

  e sipërisë – **Miri ecën më shpejt se Genti.**

  e ultësisë – **Miri ecën jo aq shpejt sa Genti.**
- Shkalla **sipërore:**

  **Miri ecën shumë shpejt.**

# Numërori

- **Numërori** është pjesë e ndryshueshme e ligjëratës, që tregon numër dhe sasi të caktuar qeniesh ose sendesh: **një, dy, tre,** : dy fëmijë, tri gra, katër burra, 20 metra etj.
- Fjalët që tregojnë radhë si: **i parë, i dytë, i dhjetë,** të cilat kanë kategoritë gramatikore të mbiemrave, nuk trajtohen si numërorë, por si mbiemra.

- Numërorët përdoren për të treguar:
- **Një sasi të caktuar:**

  **Në punë kishin ardhur vetëm pesë veta.**
- **Një sasi të pacaktuar:**

  **Në punë kishin ardhur katër a pesë veta.**
- **Datën, vitin:**

- **Një periudhë të caktuar kohe:**

  - **Kur ke qenë në Amerikë? – Nga 1990 deri më 1997.**
- **Përmasa ose përqindje:**

  **0,5 m, 50% etj.**

- Kur përdoret me nyjën e përparme **të** numërori ka kuptim përmbledhës:
  **Erdhën të dhjetat.**
- Numërori për të mos përsëritur edhe një herë emrin e dhënë në fjali, ose për të mos e zënë në gojë fare, përdoret i emërzuar:
  **Ç'të bënin ata tre kundër dhjetëve?**
- Numërori përdoret i emërzuar edhe në veprime matematike:
  **Pesa te dhjeta hyn dy herë.**
- Përdoret në emërtimin e viteve: **anëtar shoqate i nëntëdhjetekatërshit.**
- Numrat një, dy, tre emërzohen me anë të prapashtesës –sh: **njësh-i, dysh-i, tresh-i.**

- Numërorët janë:
- Fjalë **të parme:** zero, një, dy, tre, katër etj.
- Fjalë **të përngjitura:** njëmbëdhjetë, dymbëdhjetë etj.
- Fjalë **të përbëra:** tridhjetë, pesëdhjetë etj.
- **Lokucione:** tridhjetë e një, pesëdhjetë e tre etj.

- Numërorët në përgjithësi nuk e kanë kategorinë gramatikore të gjinisë: **katër djem, katër vajza.** Bën përjashtim numri **tre,** i cili e ka kategorinë e gjinisë: **tre djem, tri vajza.** Numërori e ka kategorinë e gjinisë edhe kur ka kuptim përmbledhës:

  **Sa** djem **erdhën? – Të dy (Të tre).**

  **Sa** vajza **erdhën? – Të dyja (Të tria).**

# Lakimi i numërorit

| | **Mashkullore** | **Femërore** |
|---|---|---|
| Emërore: dy | Emërore: të dy | Emërore: të dyja |
| Gjinore: i,e dyve | Gjinore: i,e të dyve | Gjinore: i,e të dyjave |
| Dhanore: dyve | Dhanore: të dyve | Dhanore: të dyjave |
| Kallëzore: dy | Kallëzore: të dy | Kallëzore: të dyja |
| Rrjedhore: dyve | Rrjedhore: të dyve | Rrjedhore: të dyjave |

# Lidhëza

- **Lidhëza** është pjesë e pandryshueshme e ligjëratës, që shërben për të lidhur fjalë, grupe fjalësh ose fjali midis tyre.
- Sipas funksionit lidhëzat ndahen në **lidhëza bashkërenditëse** dhe **lidhëza nënrenditëse.**

# Lidhëzat bashkërenditëse

- **Lidhëzat bashkërenditëse** lidhin dy elemente të të njëjtës natyrë ose të të njëjtit funksion. Ato janë:
- **Shtuese;**
- **Veçuese;**
- **Kundërshtore;**
- **Përmbyllëse.**

- Lidhëzat **shtuese** janë: e, dhe, edhe, si edhe, as…as, a etj.:

  **Mora topin dhe luajta me shoqe.**
- Lidhëzat **veçuese** janë: a, apo, ose, ose…ose etj.:

  **Unë do t'i bëj detyrat ose do të mësoj.**
- Lidhëzat **kundërshtore** janë: po, por, kurse, megjithatë, ndërsa, megjthkëtë teksa etj.:

  **Nëna bëri drekën, kurse unë mësova.**
- Lidhëzat **përmbyllëse** janë: andaj, ndaj, prandaj, domethënë etj.:

  **Motra u lëndua, andaj e dërguan te mjeku.**

# Lidhëzat nënrenditëse

- **Lidhëzat nënrenditëse** lidhin dy elemente që kanë marrëdhënie varësie nga njëri-tjetri. Ato janë:
- **Ftilluese;**
- **Vendore;**
- **Kohore;**
- **Shkakore;**
- **Qëllimore;**
- **Krahasore;**
- **Mënyrore;**
- **Kushtore;**
- **Rrjedhimore;**
- **Lejore.**

- Lidhëzat **ftilluese** janë: se, që, në, nëse etj.:

  **Unë ha mollën nëse është e thartë.**
- Lidhëzat **vendore** janë: ku, tek, nga, kudo, ngado, kudo që etj.:

- Lidhëzat **kohore** janë: kur, gjersa, pasi, sapo etj.:

  **Vëllai doli në shëtitje pasi bëri detyrat.**
- Lidhëzat **shkakore** janë: se, sepse, derisa, meqenëse, meqë, ngaqë etj.:

  **Unë pastrova enët, derisa nëna gatuante.**
- Lidhëzat **qëllimore** janë: që, me qëllim që etj.:

  **Unë u futa në banjo, me qëllim që të pastrohem.**

- Lidhëzat **krahasore** janë: sa, aq sa, sesa etj,:

  **Unë vrapova aq sa munda.**
- Lidhëzat **mënyrore** janë: si, siç, sikurse etj.:

  **Motra palosi rrobat sikurse nëna.**
- Lidhëzat **kushtore** janë: në, po, nëse, po qe se etj.:

- Lidhëzat **rrjedhimore** janë: sa, saqë, kështu që etj.:

- Lidhëzat **lejore** janë: megjithëse, ndonëse, edhe pse etj.:

  **Nxënësit shkojnë në shkollë edhe pse bie shi.**

# Pjesëza

- **Pjesëza** është pjesë e pandryshueshme e ligjëratës, që plotëson kuptimin e një fjale ose të një fjalie. Sipas kuptimit, pjesëzat grupohen në:
- **Dëftuese;**
- **Përcaktuese – saktësuese;**
- **Përforcuese;**
- **Përafruese – veçuese** ose **kufizuese;**
- **Përafruese;**
- **Pohuese;**
- **Mohuese;**
- **Pyetëse;**
- **Dyshuese;**
- **Zbutëse;**
- **Emocionale shprehëse.**

- Pjesëz **dëftuese** është: ja:

  **Ja erdhi Viti i Ri.**
- Pjesëzat **përcaktuese – saktësuese** janë: mu, pikërisht, tamam etj.:
  **Pikërisht ai më ofendoi.**
- Lidhëzat **përforcuese** janë: vetëm, veç, sidomos, veçanërisht etj.:
  **Unë vizitova gjyshen veç për pak kohë.**
- Pjesëzat **përafruese – veçuese** ose **kufizuese** janë: vetëm, veç, veçanërisht etj.:
  **Nxënësit pastruan oborrin, veçanërisht vajzat.**
- Pjesëzat **përafruese** janë: afërsisht, afro, gati, rreth, pothuajse etj.:
  **Sot në shkollë gati u rrëzova.**

- Pjesëzat **pohuese** janë: po, posi, po se po etj.:

  **Ai po lexonte librin.**
- Pjesëzat **mohuese** janë: jo, nuk, s', mos, as që etj.:

  **Ajo nuk e lexoi shtypin.**
- Pjesëzat **pyetëse** janë: a, ë, e:

  **A erdhi nëna nga puna?**
- Pjesëzat **dyshuese** janë: ndoshta, mbase, kushedi etj.:

  **Mbase ai tha të vërtetën.**
- Pjesëzat **zbutëse** janë: pa, as, para, dot etj.:

  **Para bukës mora ilaçet.**
- Pjesëzat **emocionale shprehëse** janë: ç', pra, seç etj.:

  **Seç gjelbëroi fusha.**

# Parafjala

- **Parafjala** është pjesë e pandryshueshme e ligjëratës, që qëndron para emrave, përemrave, numërorëve dhe ndajfoljeve duke vendosur marrëdhënie varësie ndërmjet fjalëve:
  **U rreshtuan për tre.**

- Parafjalët, sipas strukturës morfologjike janë:
- **Të thjeshta:** me, në, nga, afër, larg, para etj.;
- **Të përngjitura:** nëpër, përmbi, përveç, sipas etj.;
- **Me shprehje:** ballë për ballë, rreth e qark etj.

- Parafjalët sipas lidhjeve sintaksore klasifikohen në:
- **Parafjalë të rasës emërore:** nga, te (tek):

  **U rrëzua nga lodhja.**
- **Parafjalë të rasës gjinore:** me anë (anën), me rastin, me përjashtim, në saje, në vend etj.:

  **Me anë të një miku arrita ta kapërcej kufirin.**
- **Parafjalë të rasës kallëzore:** në, me, pa, për, më, mbi, nën, ndër, nëpër etj.:
- **Parafjalë të rasës rrjedhore:** prej, ndaj, buzë etj.:

  **Ishte prej Durrësi.**

# Pasthirrma

- **Pasthirrma** është pjesë e pandryshueshme e ligjëratës, që shërben për të treguar ndjenjat e folësit ose përdoret për të tërhequr vëmendjen e dëgjuesve:
  **O, sa mirë që erdhët! Ishim bërë merak për ju.**

- Pasthirrmat janë karakteristike për gjuhën e folur dhe kuptimi i tyre shpesh qartësohet nga intonacioni.
- Pasthirrmat grupohen në **pasthirrma emocionale –** që shprehin ndjenja dhe në **pasthirrma urdhërore –** që shprehin dëshirën ose vullnetin e folësit.

- Pasthirrma emocionale që shprehin:
- **Ndjenja të gëzuara:** o, oh, oho, hoho, të lumtë, urra etj.;
- **Frikë, tmerr:** bobo, kuku, obobo etj.;
- **Habi:** au, oj, u, ua, uh etj.;
- **Mosbesim, mospërfillje, përbuzje:** aha, ahu, i, ptu etj.;
- **Pakënaqësi, keqardhje, mërzi, dhembje:** a, ah, of, uf etj.;
- **Nxitje (thirrje, urdhër, lutje):** hej, o, ore, pëst, forca, hop, hë, shët etj.;
- **Përshëndetje, mirënjohje, mallkime, sharje, ngushëllime etj:** faleminderit, lamtumirë, mirëmëngjes, mirëdita, mirëmbrëma, mirupafshim, mirë se erdhe etj.

- Pasthirrmat vendosen zakonisht **në fillim** të fjalisë, por shpesh përdoren edhe **në mes,** edhe **në fund** të saj. **Pas** tyre vihet **presje.** Kur shqiptohen me fuqi të veçantë, pas tyre vihet **pikëçuditje:**

  **Ua! Paske ardhur!**

# Onomatopetë

- **Onomatopetë** janë fjalë që shërbejnë për të **riprodhuar** tingujt, zërat, zhurmat, britmat. Në dallim nga pasthirrmat, ato nuk shërbejnë për të shprehur ndjenja:

  **Mjau, mjau – bënte macja.**
- Ato mund të përfshihen edhe te pasthirrmat, por gjithsesi dallohen prej tyre.

# Fjalitë e përbëra me bashkërenditje

- **Fjali të përbëra me bashkërenditje** janë fjalitë e përbëra të paktën nga dy pjesë të pavarura që lidhen me njëra-tjetrën me lidhëza bashkërenditëse:
  **Kohët kalojnë dhe njerëzit ndyshojnë.**
- Të dyja pjesët janë të pavarura mga njëra-tjetra dhe mund të përdoren me vete si fjali të thjeshta:
  **Kohët kalojnë. Njerëzit ndyshojnë.**

- Të përdorura si pjesë të fjalisë së përbërë ato lidhen me lidhëzën bashkërenditëse **dhe.** Nuk do të merren si fjali të përbëra me bashkërenditje, por si fjali të thjeshta me folje homogjene, të gjitha ato fjali kanë dy ose më shumë folje që kanë të përbashkët, përveç kryefjalës, të paktën edhe një gjymtyrë të dytë:
  **Fëmijët dëgjonin dhe zbatonin vetëm fjalët e mësuesit të tyre.**

- Te fjalitë e përbëra me bashkërenditje, lidhëza bashkërenditëse që lidh dy pjesët **(dhe)** nuk mund të vihet në krye të fjalisë, pra fjalia e përbërë nuk mund të fillojë me të **(Dhe njerëzit ndryshojnë… kohët kalojnë),** do të ishte pa kuptim.
- Te fjalia e përbërë me bashkërenditje njëra pjesë nuk mund të futet në mes të pjesës tjetër **(Kohët dhe njerëzit ndryshojnë),** kalojnë do të ishte pa kuptim.

- Pjesët e fjalisë së përbërë me bashkërenditje mund të bashkohen edhe me lidhëza të përsëritura në krye të çdo pjese:
  **Ose do të ngrihem herët për të kapur autobusin,**
  **ose, pastaj, do të shkoj në këmbë.**

# Llojet e fjalive të përbëra me bashkërenditje

- **Fjalitë e përbëra me bashkërenditje shtuese.** Pjesët përbërëse të këtyre fjalive të përbëra lidhen me anë të lidhëzave bashkërenditëse **shtuese:** e, dhe, edhe, as, si, jo vetëm… por edhe etj.
  **Një njeri hedh një gurë në lum dhe njëqind s'mund ta nxjerrin.**
- **Para** lidhëzave shtuese të thjeshta e, edhe, as nuk vihet **presje.**
  **Shkojmë një herë në shtëpi dhe pastaj dalim.**
- **Para** pjesës së dytë të lidhëzave të përsëritura dhe **para** pjesës së dytë të lidhëzave të dyfishta gjithmonë vihet **presje.**
  **Vajzat as nuk donin të hanin, as nuk donin të rrinin.**

- **Fjali të përbëra me bashkërenditje veçuese.** Pjesët përbërëse të këtyre fjalive të përbëra lidhen me anë të lidhëzave bashkërenditëse **veçuese:** ose, apo, a, ose… ose etj.
  **Në stadiumin e qytetit ose zhvillohen ndeshje futbolli, ose organizohen manifestime sportive.**
- **Para** lidhëzave të thjeshta veçuese ose, a, apo nuk vihet **presje. Para** pjesës së dytë të lidhëzave të përsëritura gjithmonë vihet **presje:**
  **Ose nisemi tani, ose nuk shkojmë fare.**
- Lidhëza apo përdoret kur fjalia është pyetëse:
  **Unë do të shkoj, apo do të shkoni ju?**

- **Fjali të përbëra me bashkërenditje kundërshtuese.** Pjesët përbërëse të këtyre fjalive të përbëra lidhen me anë të lidhëzave bashkërenditëse **kundërshtore** ose **kundërshtuese:** po, por, kurse, mirëpo, megjithatë, ndërsa, teksa, porsa, veç, veçse etj.
  **E lëshoj, po s'më lëshon.**
- **Para** pjesës së dytë të këtyre fjalive vihet **presje.**
- **Fjalitë e përbëra me bashkërenditje përmbyllëse.** Pjesët përbërëse të këtyre fjalive të përbëra lidhen me anë të lidhëzave bashkërenditëse **përmbyllëse:** andaj, ndaj, prandaj, pa etj.
  **Ishte shumë e lirë, prandaj e bleva.**
- **Para** lidhëzave përmbyllëse vihet **presje.**

# Fjalitë e përbëra me nënrenditje

- **Fjali të përbëra me nënrenditje** janë fjalitë e përbëra të paktën nga dy pjesë, njëra kryesore dhe tjetra e varur prej saj:
  **Dëgjohej vetëm cicërima e zogjve që fluturonin pranë dritares sime.**
- Pra, pjesët e kësaj fjalie nuk janë të pavarura nga njëra-tjetra. Ato nuk mund të qëndrojnë që të dyja më vete, të përdoren si fjali të thjeshta.

- Pjesa e parë mund të qëndrojë më vete dhe është pjesë kryesore e kësaj fjalie të përbërë, kurse pjesa e dytë fillon me një përemër lidhor e nuk mund të qëndrojë pa të parën, pra varet prej saj. Pjesët e nënrenditura luajnë në fjalinë e përbërë të njëjtin rol, si edhe grupet e fjalëve brenda fjalisë së thjeshtë, pra të kryefjalës, të kundrinorit të drejtë, të përcaktorit, të rrethanorëve si edhe funksione të tjera.

# Fjalia e përbërë me pjesë të nënrenditura përcaktore

- **Pjesa e nënrenditur** **përcaktore** tregon një karakteristikë të një gjymtyre të pjesës kryesore të shprehur me emër, grup emëror ose përemër:
  **Tirana është** **qyteti që më pëlqen më shumë në Shqipëri.**
- Pra, pjesa e nënrenditur përcaktore kryen po atë funksion që kryen përcaktori në fjalinë e thjeshtë.
- Emri, grupi emëror ose përemri i pjesës kryesore që plotësohet nga pjesa e nënrenditur përcaktore quhet paraprijës.

- Ka dy lloje pjesësh të nënrenditura përcaktore:
- **Përcaktore-kufizuese,** të cilat nuk mund të hiqen, sepse prishet kuptimi ose ndryshon kuptimi i saj fillestar:

  **Më pëlqejnë shumë njerëzit që punojnë sistemakisht.**
- Përcaktore-shtuese, të cilat shtojnë ose sqarojnë diçka dhe mund t'i heqim pa prishur strukturën gramatikore të fjalisë:

  **Mali i Korabit, që ngrihet mbi 2000 metra, është maja më e lartë e Shqipërisë.**

- **Folja,** në pjesën e nënrenditur përcaktore mund të jetë në mënyrën dëftore dhe lidhore:
  **Lexova një libër që flet për historinë e Murit Kinez.**
  **Kërkoj një libër që të tregojë historinë e ndërtimit të Murit Kinez.**
- Kur paraprijësi është një përemër, pjesa e nënrenditur lidhet me kryesoren vetëm me përemrin lidhor që:

  **Ai që të thotë gjithmonë të vërtetën, të do të mirën.**
- Kur paraprijësi është një përemër dëftor, para pjesës së nënrenditur përcaktore nuk vihet **presje:**
  **Ai që po flet me Agronin është mësuesi i Mirës.**
- Në raste të rralla pjesa e nënrenditur përcaktore mund të lidhet me paraprijësin edhe me lidhëzat se, që.

# Fjalia e përbërë me pjesë të nënrenditura ftilluese

- **Pjesa e nënrenditur ftilluese** bën ose kryen atë funksion që kryen grupi emëror ose përemri kryefjalë apo kundrinori i drejtë i foljes së pjesës kryesore.
- Pra, pjesa e nënrenditur ftilluese kryen po atë funksion që kryen kryefjala ose kundrinori i drejtë në fjalinë e thjeshtë.
- Pjesa e nënrenditur ftilluese lidhet me pjesën kryesore me anë të lidhëzave nënrenditëse **ftilluese:** që, se:

**Dihet se toka rrotullohet rreth diellit.**

**Kemi menduar që të organizojmë një shëtitje në parkun e qytetit.**

- Pjesa e nënrenditur ftilluese zakonisht qëndron **pas** pjesës kryesore. Po kur duam ta theksojmë pjesën kryesore, pjesën e nënrenditur e vëmë **përpara.**
- Kur pjesa e nënrenditur ftilluese vjen **pas** kryesores, midis tyre nuk përdoret asnjëherë **presje.** Kur pjesa e nënrenditur ftilluese del **para** kryesores, ato ndahen me **presje.**

# Fjalia e përbërë me pjesë të nënrenditura kohore

- **Pjesët e nënrenditura rrethanore** luajnë të njëjtin rol që luajnë rrethanorët në fjalinë e thjeshtë.
- Fjalitë e përbëra me pjesë të nënrenditura **rrethanore** janë: kohore, vendore, shkakore, rrjedhimore, sasiore, mënyrore, krahasore, qëllimore, kushtore dhe lejore.

- **Pjesa e nënrenditur kohore** lidhet me pjesën kryesore me anë të lidhëzave: kur, tek, sa, si, që, derisa, gjersa, sa herë, pasi, sapo etj.
- Pjesa e nënrenditur kohore iu përgjigjet pyetjeve: **kur?, deri kur?, që kur?**
  **Sapo doli mjeku nga spitali, erdhi një urgjencë.**

- Pjesa e nënrenditur kohore zakonisht qëndron **në krye** të fjalisë së përbërë, pra pjesa e nërenditur **në fillim** dhe pjesa kryesore **pas saj.**
- Por, pjesa e nënrenditur kohore mund të qëndrojë edhe **në mes,** edhe **në fund** të pjesës.
- Kur pjesa e nënrenditur kohore qëndron **para** kryesores, ndahet me **presje.** Nuk vihet **presje** nëse pjesa e nënrenditur lidhet drejtpërdrejt me foljen e pjesës kryesore.

# Fjalia e përbërë me pjesë të nënrenditura vendore

- **Pjesa e nënrenditur vendore,** ashtu si rrethanori i vendit në fjalinë e thjeshtë, tregon vendin ku kryhet veprimi i shprehur nga folja e pjesës kryesore.
- Si ndajfolje vendi të pjesës kryesore që saktësohen nga pjesa e nënrenditur vendore, përdoren: aty, atje, andej, këtu, ngado etj.
- Pjesa e nënrenditur vendore lidhet me pjesën kryesore me anë të lidhëzave **vendore:** ku, kudo, ngado, tek, tekdo, kudo që etj.

**Nëna shkoi ku ishin fëmijët.**

- Pjesa e nënrenditur vendore u pëgjigjet pyetjeve: **ku?, nga?,** drejtuar foljes së pjesës kryesore.
- Kur pjesa e nënrenditur vendore vjen **pas** pjesës kryesore, **përpara** saj nuk vihet **presje.**
- Kur pjesa e nënrenditur vendore ndodhet **në mes** të pjesës kryesore dhe plotëson drejtpërdrejt foljen, ajo vihet **ndërmjet presjeve.**
- Në rast se është **në mes** të pjesës kryesore dhe saktëson një ndajfolje të pjesës kryesore, vihet **pas presje** vetëm **pas** pjesës së nënrenditur.

# Fjalia e përbërë me pjesë të nënrenditura qëllimore

- **Pjesa e nënrenditur qëllimore,** ashtu si rrethanori i qëllimit në fjalinë e thjeshtë, tregon me ç'qëllim kryhet veprimi i shprehur në pjesën kryesore.

  **Babai punonte shumë, që fëmijët të ishin të lumtur.**
- Pjesa e nënrenditur qëllimore lidhet me pjesën kryesore me anë të lidhëzave **lidhore:** që, me qëllim që, në mënyrë që etj.
- Pjesa e nënrenditur qëllimore e ka foljen gjithmonë në mënyrën lidhore dhe u përgjigjet pyetjeve: **me ç'qëllim?, përse?** etj:

  **Duhet të punojmë që të fitojmë.**
- Pjesa e nënrenditur qëllimore mund të zërë vend **para, në mes** dhe **pas** pjesës kryesore.

- Rendi më i zakonshëm është pjesa kryesore **përpara,** e nënrenditura pas saj.
- Kur pjesa e nënrenditur qëllimore qëndron **para** kryesores, ndahet me **presje:**
  **Që të fitojmë, duhet të punojmë.**
- Kur futet **në mes** të pjesës kryesore vihet **midis dy presjesh.**
- Kur qëndron **pas** pjesës kryesore zakonisht ndahet me **presje.**
- Nuk ndahet me **presje** kur pjesa e nënrenditur lidhet në mënyrë të drejtpërdrejtë me foljen.

# Fjalia e përbërë me pjesë të nënrenditura shkakore

- **Pjesa e nënrenditur** **shkakore,** ashtu si rrethanori i shkakut në fjalinë e thjeshtë, tregon shkakun e kryerjes ose moskryerjes së veprimit të shprehur nga folja në pjesën kryesore.
- Pjesa e nënrenditur shkakore lidhet me pjesën kryesore me anë të lidhëzave nënrenditëse **shkakore:** se, sepse, meqë, ngase etj.
- Vënia **e presjes** së nënrenditur shkakore **përpara** pjesës kryesore shërben për të theksuar a vënë në dukje shkakun.

  **Meqenëse pamja është më e bukur, shtëpinë do ta ndërtojmë në majë të kodrës.**
- Pjesa e nënrenditur shkakore ndahet gjithmonë me **presje** ose vihet **midis dy presjeve.**

# Fjalia e përbërë me pjesë nënrenditëse rrjedhimore

- **Pjesa e nënrenditur** **rrjedhimore** tregon rrjedhimin, pasojën e një veprimi a ngjarjeje, për të cilën flitet në pjesën kryesore:
  **Në rrugë kishte shumë mjegull, kështu që nuk shihej asgjë.**
- Pjesa e nënrenditur rrjedhimore lidhet me pjesën kryesore me anë të lidhëzave nënrenditëse **rrjedhimore:** kështu që, saqë etj.
- Pjesa e nënrenditur rrjedhimore qëndron gjithmonë **pas** kryesores.
- Pjesa e nënrenditur rrjedhimore ndahet gjithmonë me **presje.**

# Fjalia e përbërë me pjesë të nënrenditura lejore

- **Pjesa e nënrenditur lejore** tregon një veprim a gjendje që duhej ta pengonte kryerjen e veprimit që tregohet në pjesën kryesore, po nuk arrin ta ndalojë:
  **Megjithëse kisha kohë që kisha rënë të flija, gjumi nuk më zinte.**
- Pjesa e nënrenditur lejore lidhet me kryesoren me anë të lidhëzave nënrenditëse **lejore:** megjithëse, ndonëse, sido që, edhe pse etj.

- Pjesa e nënrenditur lejore zakonisht qëndron **para** kryesores.
- Në cilindo pozicion qoftë, pjesa e nënrenditur lejore ndahet me **presje** ose vihet **në mes dy presjesh.**
- Kuptim lejor kanë edhe pjesët e nënrenditura që lidhen me lidhëzat: edhe në, edhe sikur, edhe pse.

# Fjalia e përbërë me pjesë të nënrenditura kushtore

- **Pjesa e nënrenditur** **kushtore** tregon kushtin që duhet plotësuar, që të realizohet dukuria ose veprimi për të cilin bëhet fjalë në pjesën kryesore.

  **Në qoftë se ke studiuar, do ta marrësh provimin.**
- Pjesa e nënrenditur kushtore lidhet me kryesoren me lidhëzat nënrenditëse **kushtore:** në, nëse, në rast se, po qe se, me kusht që etj.
- Po pjesa e nënrenditur kushtore mund të lidhet me kryesoren edhe pa lidhëzat.
- Pjesa e nënrenditur kushtore më shpesh qëndron **para** pjesës kryesore, po mund të vijë edhe **pas** ose të futet **në mes** të saj.
- Në cilindo vend që të ndodhet pjesa e nënrenditur kushtore ndahet me **presje.**

# Fjalia e përbërë me pjesë të nënrenditura krahasore

- **Pjesa e nënrenditur krahasore** shërben për të krahasuar një veprim a një dukuri me një tjetër dhe tregon barazi ose pabarazi.
  **Sa punonte Mira, aq punonte dhe Vera.**
- Kur krahasimi tregon barazi, pjesa e nënrenditur krahasore lidhet me kryesoren me lidhëzat nënrenditëse: sa, aq sa, të cilave në pjesën kryesore u përgjigjet ndajfolja aq.
- Kur krahasimi tregon pabarazi, pjesa e nënrenditur krahasore lidhet me kryesoren me anë të lidhëzave nënrenditëse **krahasore:** se, seç, nga sa, nga, të cilave në pjesën kryesore u përgjigjet një mbiemër ose një ndajfolje në shkallën krahasore.

- Pjesa e nënrenditur krahasore e barazisë që fillon me: sa, aq sa, qëndron zakonisht para kryesores:
  **Sa punonte, aq fitonte.**
- Pjesa e nënrenditur krahasore e pabarazisë që fillon me: se, sesa, nga, nga se, qëndron pas kryesores:
  **Kishte më shumë fjalë, se ç'kishte punë.**
- Pjesa e nënrenditur krahasore e barazisë ndahet gjithmonë me **presje** nga kryesorja.
- Pjesa e nënrenditur krahasore e pabarazisë po të lidhet drejtpërdrejt me mbiemrin ose ndajfoljen në shkallën krahasore që ndodhet në pjesën kryesore, nuk ndahet me **presje.**

# Fjalia e përbërë me pjesë të nënrenditura mënyrore

- **Pjesa e nënrenditur mënyrore,** ashtu si rrethanori i mënyrës në fjalinë e thjeshtë, tregon mënyrën se si kryhet veprimi i shprehur në pjesën kryesore.
- Pjesa e nënrenditur mënyrore lidhet me pjesën kryesore me anë të lidhëzave nënrenditëse **mënyrore:** si, siç, sikur, ashtu si etj.
- Kur pjesa e nënrenditur mënyrore qëndron **pas** kryesores, zakonisht, ndahet me presje. Nuk ndahet vetëm kur lidhet drejtpëdrejt me foljen e pjesës kryesore:
  **Bërtiste sikur të ishte i marrë.**

# Fjalia e përbërë me pjesë të nënrenditura sasiore

- **Pjesa e nënrenditur** **sasiore,** ashtu si rrethanori i sasisë në fjalinë e thjeshtë, tregon në ç'masë ose sasi paraqitet gjendja ose kryhet veprimi për të cilën flitet në pjesën kryesore:
  **Sa libra ka lexuar ai, ju s'keni ngrënë patate.**
- Pjesa e nënrenditur sasiore lidhet me pjesën kryesore me lidhëzën nënrenditëse **sasiore:** sa.
- Pjesa e nënrenditur sasiore qëndron gjithmonë vetëm **pas** pjesës kryesore.
- Pjesa e nënrenditur sasiore ndahet zakonisht me **presje.** Kur lidhëza sa lidhet drejtpërdrejt me foljen, nuk vihet **presje.**

# Ligjërata e drejtë

- **Ligjëratë e drejtë** janë fjalët tona ose të një tjetri të riprodhuara me përpikmëri nga një person tjetër:
  **Abdyl Frashëri ka thënë: “Të bashkohemi në një besë të gjithë shqiptarët.”**
- Ligjërata e drejtë mund të jetë një fjali e thjeshtë a e përbërë ose një thënie prej disa fjalish.

- Ligjërata e drejtë shpesh paraprihet nga fjalët e autorit:
  **Skënderbeu tha: "Lajmëroni fitoren dhe ndizni zjarret që t'i bëhet dritë popullit."**
- Fjalë e autorit përmbajnë folje si: tha, thirri, pyeti, u përgjegj, u nxeh etj. Ato mund të qëndrojnë **para, në mes** ose **në fund** të ligjëratës së drejtë.

- Në të folur ligjërata e drejtë veçohet nga fjalët e autorit me anë të pauzës. Fjalët e riprodhuara shqiptohen me tonin e natyrshëm të bisedës.
- Në të shkruar ligjërata e drejtë dallohet me anë të shenjave të pikësimit. Kur ligjërata e drejtë qëndron **pas** fjalëve të autorit, **para** saj vihen **dy pika,** fjala e parë e ligjëratës së drejtë fillon me shkronjë të madhe. Ligjërata e drejtë vihet **midis thonjëzash:** **Populli thotë: "Më mirë një vezë sot se një pulë mot."**
- Kur ligjërata e drejtë qëndron **para** fjalëve të autorit, **pas** saj vihet **presje** dhe **vizë,** fjalët e autorit fillojnë me shkronjë të vogël: **"Më mirë një vezë sot se një pulë mot", - thotë populli.**

- Në qoftë se ligjërata e drejtë është fjali **pyetëse** ose **nxitëse, në fund** të saj vihet **pikëpyetje** ose **pikëçuditje** dhe **vizë: “Sa u lodha sot!” – tha Blerta.**
  **“Kur do të shkojmë?” – pyeti Zana.**
- Kur fjalët e autorit futen **në mes** të ligjëratës së drejtë përdoren këto shenja pikësimi:
- Kur ligjërata e drejtë është një fjali e thjeshtë ose e përbërë, **para** dhe **pas** fjalëve të autorit vihet **presje** dhe **vizë;**

- Në qoftë se pjesa e dytë është një fjali tjetër, atëherë **pas** fjalëve të autorit vihet **pikë** dhe **vizë;**
- Në qoftë se pjesa e parë e ligjëratës së drejtë është fjali **pyetëse** ose **nxitëse,** ajo mbaron me **pikëpyetje** ose **pikëçuditje.**

- **Para** fjalëve të autorit vihet **vizë, pas** tyre **pikë** dhe **vizë.**

# Ligjërata e zhdrejtë

- **Ligjëratë e zhdrejtë** janë fjalët tona ose të një tjetri të riprodhuara, të ndryshuara nga një person tjetër:
  **Abdyl Frashëri ka thënë që të bashkohemi me një besë të gjithë shqiptarët.**
- Pra, fjalët e autorit dhe ligjërata e drejtë kthehen në fjali të përbërë me pjesë të nënrenditura ftilluese, ku fjalët e autorit janë pjesa kryesore dhe ligjërata e zhdrejtë pjesa e nënrenditur.

- Gjatë kthimit të ligjëratës së drejtë në ligjëratë të zhdrejtë duhet të kenë kujdes **format vetore të foljeve** dhe **të përemrave vetorë.** Për këtë, fillimisht, duhet të dallojmë ligjërimin nga tregimi:
- **Ligjërim** është kur folësi i bën të qartë bashkëbiseduesve një ngjarje të çastit në të cilën ai merr pjesë.
- **Tregim** është kur folësi tregon një ngjarje të shkuar që ai nuk e lidh me çastin kur flet.

- Ligjërimi dhe tregimi dallohen nga njëri-tjetri nga një sërë karakteristikash që dallojnë edhe ligjëratën e drejtë nga ligjërata e zhdrejtë:

- **Ndryshimi i vetës;**
- **Ndryshimi i disa ndajfoljeve ose i disa përcaktorëve që lidhen me “aktualitetin” e procesit ose të veprimit;**
- **Ndryshimi kryesor ndërmjet ligjërimit dhe tregimit qëndron në kohën e foljeve që ata përdorin.**

- Ligjërimi përdor si kohë referimi ndaj situatës aktuale **të tashmen,** ndërsa tregimi **të kryerën e thjeshtë** ose **të pakryerën,** sipas veprimit që shpreh folja (veprim që kryhet menjëherë ose që zgjat).
- Veprimi i përfunduar **në ligjërim** jepet me **të kryerën e thjeshtë, të kryerën** ose **më se të kryerën,** kurse **në tregim** jepet me **të kryerën e tejshkuar.**

